# BESIMI, I NEVOJSHËM PËR NJË JETË MË TË MIRË

Studimet bashkëkohore pothuajse që të gjitha po demantojnë dhe zhvleftësojnë mendimet e ateistëve. Një studim i freskët vjen me një konstatim të shkencëtarëve se feja i ndihmon njeriut për të vazhduar me jetën, për të qenë i lumtur dhe optimist (për të patur qasje pozitive në jetë).

Në vazhdën e një sërë hulumtimesh shkencore, shkencëtarët e universitetit University of British Columbia kanë konfirmuar se po të mos ishte feja, nuk do të kishte jetë në tokë. Feja ka qenë dhe vazhdon të jetë e nevojshme që njeriu të vazhdojë së jetuari brenda shoqërive të organizuara.

Ky konstatim ka ardhur pas vëzhgimit që shkencëtarët i kanë bërë një grupi ateistësh dhe një grupi tjetër që besojnë në ekzistimin e Zotit. Shkencëtarët kanë mësuar gjatë studimit se besimi i njeriut në ekzistimin e Zotit, Krijuesit të gjithësisë, i ndihmon të bëjë një jetë më të mirë shoqërore. Disa studime të mëhershme kanë vërtetuar se besimi në Zot ndihmon në shërimin e disa sëmundjeve kronike dhe në shërimin e depresionit dhe pesimizmit. Ndërsa studimi i ri vërteton se besimi në Zot njeriun e bën fisnik, të ndershëm, të gatshëm dhe dashamirë për të ndihmuar njerëzit dhe për të favorizuar ata ndaj vetes.

E veçanta e këtij studimi është se ai nuk ka asnjë ambalazh tjetër përveç atij shkencor, pra nuk është i ndikuar nga asnjë fe apo besim. Studime ka zgjatur për afro tri dekada ndërsa janë vëzhguar qindra gjendje. Shkencëtarët kanë përfunduar me konstatimin se për dallim nga afetarët, fetarët kanë më shumë aftësi dhe mundësi integrimi në shoqëritë ku jetojnë. Profesori Norenzayan, profesor në katedrën e Psikologjisë në universitetin e përmendur thotë se si qëllim të studimit kanë patur zbulimin e një udhëzuesi shkencor për ndikimin e fesë në sjelljet e njeriut. Feja i ka ndihmuar njeriut ta gjejë veten brenda grupeve, ndryshe do të rrezikonte edhe zhdukjen.

Hulumtuesit kanë konfirmuar se feja i ndihmon njeriut ta shtojë vetëbesimin në njërën anë dhe ta ulë nivelin e stresit në anën tjetër, si dhe të largohet nga mashtrimi dhe keqpërdorimi. Feja ka qenë me rol shumë aktiv në themelimin e shoqërive dhe garantimin e jetëgjatësisë së tyre përballë sfidave dhe kërcënimeve të shumta e të ndryshme. Besimi në Zot njeriun e bënë më të lumtur, më optimist dhe më pranues të mendimit për vdekjen, për dallim nga afetarët që vuajnë nga mungesa e lumturisë dhe optimizmit.



Ne mund të konstatojmë se në çdo qelizë të njeriut ka argument për ekzistimin e Zotit. Qeliza e njeh Zotin e vet, por si të mos e njeh kur Ai e ka krijuar dhe kur Atë e madhëron çdo gjë?

Një pyetje të thjeshtë për ateistët: Përse mentaliteti i fëmijës nuk mund të pranojë idenë e ekzistimit të rastësishëm të gjithësisë? Përse fëmijët pyesin për sekretin e ekzistimit të tyre?

Përse sapo t'iu themi se All-llahu e ka krijuar këtë gjithësi dhe se Ai është Krijuesi i çdo

gjëje, i përgjigjen kësaj dhe e pranojnë me lehtësi këtë të vërtetë, ndërsa nëse iu flet për evolucionin dhe rastësinë, nuk të përgjigjen?

Sigurisht, përgjigjen pozitivisht për shkak se Zoti ekziston ndërsa refuzojnë për shkak se këto të fundit (evolucioni dhe rastësia) janë të pavërteta.

**Kur'ani konfirmon këto të vërteta**

All-llahu i Madhëruar i ka premtuar atyre që e besojnë se do të bëjnë një jetë të lumtur. Thotë All-llahu:

مَنْ عَمِلَ صَٰلِحًا مِّن ذَكَرٍ أَوْ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَلَنُحْيِيَنَّهُۥ حَيَوٰةً طَيِّبَةً ۖ وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ أَجْرَهُم بِأَحْسَنِ مَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ٩٧

"***Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do tu japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre***." [En Nahl: 97]

Për këtë shkak gjejmë besimtarin të ketë jetë më të qetë e më të lumtur se ateisti.

Këtë, personalisht, e kam mësuar edhe nga një studim që kam bërë me disa ateistë dhe besimtar (në mesin e të cilëve kishte edhe hafizë të Kur'anit). I kam anketuar dhe kam parë se dallimi vërtetë është i madh. Ateisti zakonisht shfaqej arrogant ndaj jetës, ankohej nga stresi dhe jo stabiliteti ndërsa simptomat vëreheshin në sjelljet e tij, e madje edhe në mënyrën se si i përgjigjej pyetjeve. Ndërsa besimtari që e falënderon All-llahun për çdo gjë dhe në çdo gjendje, nuk kishte probleme të këtilla. Dispononte me lumturi në atë mënyrë që nuk mund ta përshkruash. Mësova se sa herë që besimtari e shton besimin e tij, i shtohet edhe lumturia dhe largohet më shumë nga depresioni. Për këtë shkak gjen se ateisti ka një jetë të rënduar në të cilën lumturia dhe stabiliteti nuk kanë vend. All-llahu i Madhëruar na ka rrëfyer për hipokritët të cilët nuk e besojnë All-llahun, e të cilët sot janë shumë. Thotë All-llahu:

فَلَا تُعْجِبْكَ أَمْوَٰلُهُمْ وَلَآ أَوْلَٰدُهُمْ ۚ إِنَّمَا يُرِيدُ ٱللَّهُ لِيُعَذِّبَهُم بِهَا فِى ٱلْحَيَوٰةِ ٱلدُّنْيَا وَتَزْهَقَ أَنفُسُهُمْ وَهُمْ كَٰفِرُونَ ٥٥

"***Prandaj, mos të mahnitë (mos e shih të mirë) pasuria e tyre e as fëmijët e tyre, All-llahu do vetëm t'i dënojë me to në jetën e kësaj bote e t'ju nxjerrë shpirtrat duke qenë ashtu jobesimtarë.***" [Et Teube: 55]

Buzëqeshja dhe gëzimi që shfaqin nuk është tjetër vetëm se një imazh fals, ndryshe, po të kishim mundësi të depërtojmë në brendësi të tyre, do të gjenim frikën, lodhjen, rraskapitjen, pesimizmin dhe dëshpërimin. All-llahun e lusim të na përforcojë në të vërtetën!

Autor: Abdudaim El Kehil

Burimi: www.kaheel7.com/ar

Referenca të autorit:

1) Religion makes people helpful and generous -- under certain conditions: UBC researchers, http://www.physorg.com/news142174482.html
2) Children are born believers in God, academic claims, http://www.telegraph.co.uk